# ASGJË
# PËRTEJ ËNDRRËS

Ma mbylli daljen
Me çelësin e hyrjes
Pastaj mori tojën e purpurt
I lidhi nyje fjalët
Dhe u ul në fronin e madhërisë së padukshme
Tani nuk mund ta thërras më as daljen
Sepse hyrja ka mbetur jashtë
Fillova ta shaj edhe harrimin
T’i them gjithçka atij pusi
Që kurrë nuk diti ta mbyllë atë derë
E ta lë jashtë ëndrrën
Në zhgjëndërr do t’ia gjeja daljen
T’i them që t’ia mbyllë ëndrrës hyrjen
Me gërshërë t’i presë nyjet e fjalëve
Pastaj në tojë të purpurt
T’i lidhja ëndrrat fije-fije
Po ti mbete se mbete në ëndërr
Dhe çelësat i mban vetë
Kur do i hap hyrjet
Kur do i mbyll hyrjet
Mjer’ ai që i pret daljet

Çelësin varur në qafë
Dhe e kërkon ne erë
Keni parë kështu ndojherë?

# DERË E MBYLLUR

Të gjithë mund të hyjnë brenda
Të gjithë mund të dalin jashtë
Kur hapen dyert

Të gjithë mund të mbeten brenda
Të gjithë mund të mbeten jashtë
Kur mbyllen dyert

Pos atij që ka çelës

Lum ai që ka çelës
Mjerë ai që ka çelës

Medet

Po ta harroj veten brenda
Po ta harroj veten jashtë

Ajo derë mbyllur do kishte mbetë
Po të mos trokisja vetë



# ASGJË PËRTEJ ËNDRRËS

# PËRTEJ ËNDRRËS

Këtej ëndrrës toka
Përtej ëndrrës qielli
Unë në mes
Dhe vetëm pak përtej
Një derë vetëm për hyrje
Një derë vetëm për dalje
Për hypërdalje
Për dalëpërhyrje
Ec e merre vesh këtë lojë
Që kurrë s'ia njoha fundin

Në muzgun e shtatë
Vetë i pata ra derës së ëndrrës
Pa hyrje
Pa dalje

Dhe në shesh në ndrita yjesh
Që thyhen në ujin e thellë
Fytyrën e Kleopatrës ruaj
Këtu e mijëra vjet
Pastaj ika prej ëndrrës
Para me doli shkrimi
Madhështinë e tij të llahtarshme ruaj
Këtu e mijëra vjet

Medet
Po... si s'më treguat o miq se shkrimi ish sall ëndërr

# ASGJË PËRTEJ ËNDRRËS

Ma mbylli daljen
Me çelësin e hyrjes
Pastaj mori tojën e purpurt
I lidhi nyje fjalët
Dhe u ul në fronin e madhërisë së padukshme
Tani nuk mund ta thërras më as daljen
Sepse hyrja ka mbetur jashtë
Fillova ta shaj edhe harrimin
T'i them gjithçka atij pusi
Që kurrë nuk diti ta mbyllë atë derë
E ta lë jashtë ëndrrën
Në zhgjëndërr do t'ia gjeja daljen
T'i them që t'ia mbyllë ëndrrës hyrjen
Me gërshërë t'i presë nyjet e fjalëve
Pastaj në tojë të purpurt
T'i lidhja ëndrrat fije-fije
Po ti mbete se mbete në ëndërr
Dhe çelësat i mban vetë
Kur do i hap hyrjet
Kur do i mbyll hyrjet
Mjer' ai që i pret daljet

Çelësin varur në qafë
Dhe e kërkon ne erë
Keni parë kështu ndojherë?

# FSHEHTËSIA E HESHTJES

Hija e qenve të natës grimcon lëkurën e kohës sonë
Me dhëmbët e mesjetës
Tinëzisht kafshon ëndrrat
Dhe buzëqeshjen e ngrirë
Mbi lulet e gjakut tim kalërojnë kuajt e zi
Me funeralin e miteve të zhveshura

Në karantinë arnoj ëndrrat me lëkurën time
Për zogun me flatra prej flake
Të fluturoj në thellësitë e kohës
Vendenisit t'ia vë flakën
Kujtimit t'ia shprish çerdhen
Vendenisin tonë në shuplakë të dorës ta kemi
Të zbresim me të si korife
Kur të duam
Diku afër deti
Diku afër dielli
Kohën ta matim vertikalisht

# PAK PËRTEJ FSHEHTËSISË SË HESHTJES

Me çelës mbyll derën
Brenda heshtjen prej pelini harroj
Trupi im me lëkurën e gjarprit në gji

Dhe pak përtej heshtjes
Gjaku im ndjell
Shiun e harrimit të viteve të ndrydhura
Nga vilajeti i vdekjeve të tmerrshme

Vazhdon kështu kjo lojë
E fshehtësisë së heshtjes
Në mes ëndrrës dhe zhgjëndrrës
Mbi sukën e gjelit këngëtar
Aty ku lind e perëndon koka ime
Prej lojtari kujtimesh

# FTESË VETES

Kur të takosh të pathënën
Trokiti hyrjes
Trokiti daljes
Mos e harro veten të harruar
As të paharruar mos

Në majë të sukës kur të arrish
Kurrë mos harro
Nga je nisur
Me një tarçuk bukë-e-djathë nën sqetull

Në karantinë kur të të ngujojnë
Lum miku
Me buzëqeshje vraje kohën e sëmurë
Sepse bota sytë i ka nga bishti

Gjithçka
Edhe unë
Edhe ti
Do të ishim krejt ndryshe
Sikur ajo Trojë
Të kishte gojë

# SA NUK KEMI HARRUAR

Harrimit i kanë dalë thinjat
Mund ta ketë harruar udhën e kthimit
Ta ketë zënë gjumi në një ëndërr që s'është e jona
Prandaj po ia lë një vend në varg
Kur të kthehet ta zbrazë të harruarën aty
Sa nuk e kemi harruar harrimin

# A NUK ËSHTË KJO NJË ËNDËRR E TRISHTË

Ra zogu i ëndrrës në një degë të tharë
Dhe aq m'i lidhi nyjë këmbët e harrimit
Sa mund të shkoj vetëm deri në lug të kujtimit
E ta thërras shiun
Ta bëjë qull etjen
Sa shumë desha që kjo të ishte një zhgjëndërr
Të mos e thërras as shiun
E të thyhet ajo degë
Të fluturojë ai zog i qiellit
Vetë të ngjitesha në bregun e fundit
T'i merrja çelësat e derës së ëndrrës
Ta nxirja diku jashtë
Atë pikë loti që ra në rrënjët e trungut
Dhe e futi në gjumë harrimin
Eh sa shumë do të doja që kjo të ishte më shumë zhgjëndërr
Se sa një trishtim ëndrre
Tani që ajo degë më mban të lidhur
Do ta shkruaj përrallën e natës së 1002-të
Se është vështirë të mbyllen dyert e saj
Kur ato hapen vetë
Dhe u vjen erë përjetësie

# KORTEZH MORTOR

Nisur në rrugë mortore ky funeral shekulli
Tërheq zvarrë trupin e vet prej pelini
Mes lemerisë llahtarisëse që ka pritja- vdekja
Duke pëlqyer misterin e vet mbi gjërat e harruara
Mbi barin e gjatë
Dhe sa larg deri te agu
Rrugë nate mijëra vjet heshtje
Dhe të gjitha mëkatet në shpinë i ngarkuam
Tani jemi gati
Gati jemi tani
Të zbresim si aktorë tragjikë në karantinë
T'i pimë buzëqeshjet tona prej mashtrimi
Ndonëse lojtarë ishim vetë
Nuk e di si do të mësohemi t'i lexojmë librat nesër
Kur historinë të fortit e shkruajnë si duan vetë
Nuk e di si ta mbyll dhembjen në heshtje
Kur këngët na i lagu shiu-loti
Sa shumë kemi pritur
Sa shumë kemi heshtur
Tani dua ta pres pritjen e pritur
Sepse të gjitha pritjet e pritura i kam në sirtar
Dhe nuk mashtrohem më nga pritja

# KOHË E PAPAGËZUAR

Nuk do të shkruaj kurrë më metafora të forta
As për zogun tim prej ëndrre
As për flatrat e sfinksit që dielli i djeg mbi det
Edhe kur e nesërmja ec lakuriq mes diellit
Të mësoj gjuhën e zogjve kohë e ligë është
Kujtimet minjtë po na i hanë
Krokodilët e shekullit lotët po na i pinë
Në emër të së ardhmes në kurth-detin e kohës
Si ta hedh në të mashtrimin tonë
Për largësitë e paprekura
Sa të hidhura janë fjalët vetëm të verbrit u besojnë
Si t'u besoj kujtimeve kur janë librat fletoret
Ndryshe knohet kanga e tjetër historia
Homeri të ketë qenë qorr nuk e besoj dot
Mitet flasin kot

Dhe hija hijen vazhdon ta ndjekë deri ne breg
Ndonëse bregu nuk është fund i botës
As iluzion nuk është
As këngët nuk janë veç për trima
As vajet veç për vajtues
Dhe e kërkoj me vite fotografinë tënde
Të mbyllur në fshehtësinë e heshtjes
Ta pagëzoj këtë kohë

# ARKA E SHENJTË

Në fillim më tregonin përrallat më të bukura dhe unë rritesha me to
Pastaj fillova të thurja ëndrra të purpurta dhe vrapoja pas hijes sime
Tani ec mbi teh shpate mes uji e zjarri

Asgjë nuk janë ato histori të miteve të humbura
Asgjë pos një përrallë e bukur
Dhe as mos e kërkoni askund atë arkë të shenjtë
As në tokën e Solomonit
As në madhështinë e Shebës
E kam unë
E ruaj unë
Herë në Ulpianë herë në Vendenis
Dhe nuk dua të mbetet histori e miteve të humbura
Dhe nuk dua të mbetet një përrallë e bukur
As nuk dua ta hap atë arkë të shenjtë
E ta humbas atë që nuk humbet
As nuk dua që ta lë mbyllur atë arkë të shenjtë
E ta lë në burg atë që s'e duron dot burgun.

Po...
Si ta hap atë derë kur çelësat m'i vodhe ti
Si t'i bie deri në fund marrëzisë me hirin tënd si hajmali në qafë
Si t'i bie deri në fund fillimit unë kalorësi i fundit tempullar

Eh
Sa i madhërishëm ky mashtrimi
Po t'ia gjeja derën e hyrjes
Derë daljeje vetë do t'i bëhesha

Ah Shebë Shebë
Seç na ra ajo mollë prej dege

# MBJELL NJË ORKIDE NË ISHULLIN E HIRTË

Mbjell një orkide në ishullin e hirtë
Aty ku era e errësirës ua përkëdhel krahët fluturave
Dhe i fut në ëndërr
As dielli nuk mund t'i zgjojë më edhe po i poqi si pogaçe
Dhe t'i hamë ne çdo ditë e të mos ngopemi kurrë
Mbjell një orkide sall dy piçik
Mbi ëndrrat e verdha të lidhura nyje në trungun e djegur
Dhe i fus në rrudhat e kujtimit
Të rrinë larg orkideve
Mbjell një orkide që ta na zgjojë nga ajo ëndërr
Që ta djegë atë kujtim
Dhe nga hiri i kujtimit të bëjmë lëkurë
Dhe nga hiri i ëndrrës të bëjmë ar
Ta veshim këtë lëkurë ari
Të mos na varet më dielli në degë pikëllimi
Të mos sëmuremi më nga emrat që nuk duam t'i harrojmë
Mbjell një orkide në ishullin e hirtë
Me ashka kujtimi e rris
Me ashka ëndrre e vadis

# MADHËSHTIA E PADUKSHME

Me pëllëmbë matja lartësinë e Piramidës së Keopsit
E syri m'i bënte rojë Nilit të mos shterojë
Pastaj e pashë veten nga këmbët
M'ishte tkurrë hija sa troha m'ishte bërë
I humbur thashë jam në këtë luginë
Dhe më kapluan ethe të forta
Nga ai përqafim që s'e pa kush
Gurët e piramidës u drodhën nga ofshama e shpirtit
E kujtimi u shtri si mumie e balsamosur
Në sarkofagun prej lëkurës sime
Fillova të ecja në luginë me kurorën e Faraonit në kokë
Nën përcjelljen e madhështisë sate të padukshme
Përsëri e shikova veten nga këmbët
Hija m'u zgjat dhe ia mbuloi fytyrën Sfinksit



MOLLA TË KUQE MOLLA TË VERDHA

# SHTEGTIM NË UDHËN TJETËR

Në baltë i hodha armët e rënda të brezave ndërsa
Medaljonin e lirisë ua dhashë fëmijëve të luajnë me të
Nuk dua të jem më musteqok njëzetekatër karatësh

E ti këndo sa të duash nga maja tjetër e bregut
Pjesë nga kryevepra jote prej balte prej guri
E shpërndaji saçmat tuaja si kakërdhi dhish nëpër lisa
As pesë para nuk i jep kush më për to

E në daç shaj sa të duash nga ana tjetër e udhës
Ta pshurrsha mollën e kuqe se
Unë as këto të verdhat nuk po mund t'i ha më

# MOLLA TË KUQE MOLLA TË VERDHA

Nga kopshti i Edenit ajo mollë e kuqe
Hyri në librin e madh të historisë
E te përroi i Gjolës gjethet si fantazma silleshin
Breg më breg dëgjohej kënga *O moj Molla e Kuqe*

Nga dega kur piku molla sytë i hapa si në legjendë
Ndoshta me kalin e miteve kalëroja
E me vete mora veç erën e saj
Që ta kem si shprishës ëndrrash

Pastaj më vinte në ëndërr si prej harrimi
Sytë m'i skuqte m'i bënte kapuç
Kujtimin ma varte në degë pikëllimi
Se u mësova të ha molla të verdha



# ÇELËSI, DERA E ERA

# SHTATË ÇELËSA DHE NJË DERË

Thashë i kam shtatë çelësat e asaj dere
The megjithatë mos trokit në derë
Nëse nuk je gati të hysh brenda

Thashë i kam shtatë shkronjat e asaj fjale
The megjithatë mos ma lexo ëndrrën
Nëse nuk ma shkruan zhgjëndrrën

Thashë i kam shtatë vragë në qafë nga toja e shtatë çelësave
The megjithatë prit para dere për çelësin e vjetër

Dhe ja ku po të shoh aty prapa derës
Po pret e po pret me dorën në përmjet
As nuk më vret as nuk më thërret

E çelësi i vjetër tretur në det

# ÇELËSI, DERA E ERA

Ai kurrë nuk e pa njeriun
Ai tjetri kurrë nuk e dëgjoi zërin e njeriut
Lum ai
Lum-e-lum ai tjetri

Derën e hap me çelësin e vet

Unë çdo ditë e shoh njeriun
Unë çdo ditë e dëgjoj zërin e njeriut
Mjerë unë
Mjerë-e-mjerë unë
Çka m'u desh syri
Çka m'u desh veshi
Kur e pashë
Kur e dëgjova hapin e ikjes

AKTI I DYTË

Ti je aty
Ta shoh
Ta dëgjoj hapin
Prapë çka m'u desh syri
Prapë çka m'u desh veshi
Çka m'u desh ajo derë
Kur çelësin mban në xhep ajo erë

# PAK GJURMË

Ma jep vetëm një cope letër dhe pak ngjyrë pene
Dhe do të lë gjurmë të njeriut të vogël
Në piramidën e madhe të kohës
Me jep vetëm një fjalë dhe pak zë
Ta thërras legjendën e vajzës prej shiu
Se lodhur jam nga njeriu pa krye
Që ec tërë natën deri në histori

Pak ka pak
Shumë ka shumë më pak
Prandaj
Edhe Zoti fle në fjalën time
Se detin e vodhën natën
Qiellin po-se-po
Dhe dikur diku u dashurova në diellin
Ëndrrën e pata dëshmitar
Vetëm pak dhe nuk kërkoj më shumë
Sa ta zgjoj edhe Zotin me fjalën tim
Ta sjell detin në vendin e vet
Qiellin po-se-po
Ëndrra ta hap derën vetë
Çelësat janë të fshehur... ti po e di ku

# DRIDHET GJETHI

Dridhet gjethi tundet gjethi bie gjethi në tokë
Dridhet dega
Zverdhet toka gjethesh dridhet lisi
S'pipëtin as zogu i ëndrrave
Prej vajit të gjethit
Poeti flet në kohën e përrallës
E harruara e njohur e dridh kohën
E gjethi mund të ketë vdekur tashmë
Derisa dega pret dridhjen tjetër
Apo gjethi t'ia fillojë vajit përsëri
Dhe si në ëndërr përsëritet vdekja
E si në përrallë na ishte një herë një gjeth
Që dridhte degën
Dega dridhte lisin
Lisi dridhte kohën
Koha na ishte njëherë një përrallë
Që s'ka as degë as lis
Që e mban të lidhur atë ëndërr
Që dridhet si dega
E qan si gjethi
Se frika kurrë s'e harron përrallën
Të varur në qafë si hajmali

# QENI IM

I leh sojit të vet
Dhe luan me njerëz
Kurrë veten e vet s’e kafshon

# VETËM PËR NJË FJALË

Ku kam kohë të vdes
Kur nesër kam radhën t'i ujis lulet në ballkon
Ku kam kohë të vdes
Kur pres përqafimin tënd

E koha nuk ka kohë të presë
Petalet mund t'u bien luleve
Dikush mund të na vjedhë në përqafim

Hapekrah rri dera e zemrës sime
E ti nuk mund të dalësh prej saj

Vetëm për një fjalë
Detin me një lugë mund ta pi

## LETRËN MOS MA KTHE

Nëse mendon se kam rënë në shtrofullën e harrimit
Ai nuk jam unë
Nëse mendon se të kujtoj çdo ditë
Dije se unë nuk kthehem kurrë
Sepse nuk dua të vdes dy herë

Pos në fjalë
Pos në varg

Mos ma kërko emrin në listën e të rënëve për liri
Mungon
Ti ma vodhe kohën e askund me ty
Mos më kërko me sy
Askund mos u mundo të më dëgjosh

As shihem
As dëgjohem

E sa herë që më ndien
Aty jam unë

Letrën mos ma kthe
Përgjigje tjetër nuk kam



MOS NA LE ZOT PA MBRETËR

# KUR VDES MBRETI

Kur mungon mbreti
Kot e pushton kalanë
Sepse lufta nuk quhet e fituar

Kur më mungon ti
Kot që hapen dyert
Se dua të mbyllem në harrim

Kur më mungon poezia
Në arkën e kauçuktë dua ta mbyll lirinë
Sepse mbreti mund të ketë vdekur atëherë

# MOS NA LE ZOT PA MBRETËR

Kur nuk kemi mbretër
Mbretërit çdo ditë e më pak na mungojnë
Kur nuk kemi fjalë
Fjalët çdo ditë e më pak na vrasin
Kur nuk kemi zambakë
Hiri i tyre na shijon çdo ditë e më pak
Kur nuk të kam pranë
Dashuria jote çdo ditë e më pak më mungon
Ndaj dua që gjithnjë të të kem pranë
Të mbjell shumë zambakë
Të derdh shumë fjalë
Të jetoj me Ty dje e sot e nesër
Ndaj dua të bëhem mbret
Të mos më mungojë
As fjala
As madhështia
As dashuria

Eu
Për pak e harruam luginën e mbretërve
Mos na le Zot pa Mbretër
Pa fjalë që ka rrënjë aq thellë e aq lart,
Kurrë s’do dinim si të bëhemi Mbretër

# LUMI I ZJARRTË

Ecën shtratit të vet
Digjet në breg
Lumi im
Lumë
Digjet në vatrën e vet
Tymi qiellin nget
Zjarri im
Zjarr
Ma shuan etjen e zjarrtë
Më djeg në etje të flaktë
Ashkat e etura i djeg në flakë
Lumi im i zjarrtë

Kur del nga shtrati i vet
As është lumë
As është zjarr
As djeg në breg
As fije hiri lë

Si me ikë nga shtrati?
Si me u kthye në shtrat?

# IMTË

Pika të imta shiu
Tërë trupin e bëjnë qull
Lot aq të vegjël
Deri në mjekër dënesë e trishtë

Udhët gjithmonë kanë kryqëzime
Ku ta gjejë veten Unë

As ka re
As ka sy
Çka do të ndodhë kur vjen shiu i madh
Kur t'i hapim sytë
Para derës pres që të dal
Ai njeriu i imtë

Hapu derë e të dal
Se vonë është gjithnjë më vonë
Mund të shterojë shiu
Mund të thahet loti
Të mbesim pa re
Të mbesim pa sy

Kuku sa i imtë ky njeriu i imtë

Krejt çka del nga përsëritja e kësaj ëndrre
Është rrenë që nuk më takon mua

Qull qull

# LIRIA DERGJET NË SPITAL

Liria është sëmurë rëndë
Dergjet në shtrat të spitalit ende pa diagnozë
Infeksion sulm zemre sulm truri kancer në zorrën e trashë?
Kush s'e di
Mendohet të jetë keqtrajtuar brutalisht nga njeriu
Dhe tash as nuk vdes as nuk ban lum'

Thanë dërgojeni te ndonjë faltore
Ndoshta i del ilaç
Ose në ndonjë ankand publik
Shiteni si për lesh
Këtë dreq
Se mjaft na e piu gjakun
Na i futi dridhmat n'asht
Le t'i paguajë tani të gjitha
Sa borxhe i ka njeriut
Edepzëzja

Në zyrat e gjendjes civile
Dosja e lirisë rri e hapur

## LUG a BREG

I madh Lugu
Nga poshtë i shikon flamujt
Kur ngrihen në Breg
Pas çdo beteje të fituar

Aq i madh lugu
As bregu varrin s'ia zë
Aq prek qiellin bregu
Sa rrënjët lugu s'ia zë

Si nuk mu kujtua
T'ia falim përrallës këtë lug
Që duket aq i vogël nga bregu
Me një flamur mund ta mbulojë

Aq i vogël ai lug
Këngën e ëndrrës nuk e zë
E bregu?

Heshtin flamujt

Syrit tim i bie të fikët
Nuk di nga ishte Lugu nga Bregu

# NË PRITJE TË MJESHTRIT

Në Qoshe të Vogël të Sheshit të Madh
Rrinë Mjeshtrit
Presin radhë për të shitur mjeshtërinë e vet
U mbush qoshja e vogël me mjeshtër
Sa shumë mjeshtër
S'kish vend më për kërkuesit e mjeshtërve
Të gjithë u bënë mjeshtër
Të gjithë kërkonin mjeshtër
As mjeshtri mjeshtër s'gjente dot
Vetë kishte dalë ta shiste mjeshtërinë e vet
Mjeshtërit dhe mjeshtër që kërkonin mjeshtër
U mbush sheshi
Askush nuk punonte më
Nuk kishin kohë
Kishin dalë ta shisnin mjeshtërinë e vet
Në Qoshen e Vogël Punëdhënësit
Prisnin në radhë me ditë për të gjetur mjeshtër

# LIBRI I FILLESËS, LIBRI I MBARESËS

Asgjë nuk dua të marr
Nga ajo shtëpi e vjetër guri
Që gjyshi i pat lënë babait
As xhyveçat, as kalanicat e pasulit
As saçat e flisë
As tepsiat e katmerave, e krelanave me duça
Le të mbetën suvenire të hyqmeteve
Që hynë e dolën
Si në bahçe të babës
Unë jam poeti yt, besoi vetëm vargut tim
Aty jam unë i gjallë e i vdekur
I printuar tridimensionalisht
Nëse nuk ma njeh heshtjen
Nuk ma njeh ngjyrën
Nëse nuk m'i njeh shenjat e miteve
Jam unë ai që pres të hyj
Pasi zbrita nga arka e Noes
Në këtë udhëtim të dytë

Asgjë nuk dua të marr po...
Kah dolën kalanicat e saçat këndej para meje
Unë s'i mora me vete
Ato më paskan marrë

## VONË E PASHË SA SAHATI

Harroi udha të më kthejë
E të nisem nuk mund të shkoj
Megjithëse herët e pashë
Sa vonë e mora vesh sa sahati
Se në Pazar veç Pazar nuk bëhet
Se ëndrra është një zhgjëndërr e paharruar
Se zhgjëndrra është një ëndërr e përsëritur

Tani mund të nisem
Sepse jam kthyer
Ti mos më prit si në betejën e Harmagedonisë

As mos më dashuro
As mos më urrej
Se unë jam vetëm unë
Dhe diçka e mbetur nga ti

# ROJE BORXHI

Merr borxh me buçuk
Jep borxh me buçuk

Druaj mos po m'i lajnë të gjitha borxhet
Druaj krejt çka mbetet pas tij
Askujt asgjë nuk i duhet
Pastaj ëndrra mund të na përsëritet
Ajo përrallë e njëjtë

Ai det i mbyllur në guacë

Ndaj vazhdoj ta ruaj të mos më kthehet
E di krejt çfarë kam dhënë është shumë pak
Se njëherë është vetëm njëherë ëndërr

Hapu guacë të dalë ai det
Përralla e 1002-të me u shkrue po pret

Jep borxh me buçuk
Merr borxh me buçuk

# DERË E HAPUR

Hapu derë e të dal
Ta gjejë atë gjeth
Që u shkund e u tund e ra
T'ia paguaj hakun

Hapu derë e të dal
Se jashtë derës shihet dera
Ta gjejë atë njeriun e imtë
Ta ruaj lirinë e sëmurë të mos ikë
Nga zyrat e gjendjes civile

Hapu derë të dal
Se borxhi borxhin
S'po ma pret

Merr borxh paguaj borxh
Në borxh dorëzanë
Për diell e për hanë

PËRMBAJTJA

Sevdail Zejnullahu
Çelësin varur në qafë

U shtyp në Shtypshkronjën
PROGRAF – Prishtinë 2018

Katalogimi në botim – (CIP)
Biblioteka Kombëtare e Kosovoës “Pjeter Bogdani”

821.18-1

Zejnullahu, Sevdail

Çelësin varur në qafë / Sevdail Zejnullahu ; ilustrimet Salih Lutolli. – Prishtinë : Faik Konica, 2018. – 61 f. : ilustr.; 1 cm.

1.Lutolli, Salih

**ISBN 978-9951-06-711-9**



Sevdail Zejnullahu (1968) është poet, kritik letrar, gazetar. Studioi Letërsi shqipe në Prishtinë në fund të viteve ’80 kur edhe botoi krijimet e tij të para poetike, analizat e tij letrare dhe shkrimet publicistike. Në fillim të viteve ’90 emigroi në Suedi ku jeton dhe punon edhe sot. Vetë figura e poezisë së tij ecën shtegut të një azili shpirtëror e fizik. Ky është libri i tij i parë me poezi.

Vargu poetik i Sevdail Zejnullahut e do figurën poetike si vasal të temave e preokupimeve të mëdha jetësore. Ky vasalitet, hera-herës, noton deri te pikëpyetja e madhe: a i ngjan jeta më shumë poezisë apo poezia jetës?! Cila është porta e hyrjes? Cila e daljes? Ku rri çelësi eternal njerëzor?

E ndodhur në këto kryqëzime kuintesenciale, të lume a të nemuna, poezia e këtij autori mësyn të hapë e të mbyllë dyer, të gjejë, të humbë a të farkojë çelësa. Ajo shfaq admirim për gjetësin e çelësit dhe i bën gjamën po të njëjtit: Lum ai / Mjerë ai.

Loja e çelësave dhe e portave është e ndjeshme si frymë edhe kur flitet për mbretër, për lirinë që dergjet në spital, për borxhet që poetit i kanë vënë pranga jo vetëm në duar. Figura që del nga kjo lojë jep dramën tronditëse që ndodh në ne.

Hapësira poetike e vargjeve të këtij autori prek njëherazi ekzistencën njerëzore, gjuhën, moralitetin, marrëdhëniet. Njeriu-mjeshtër nuk gjen dot mjeshtër në pazarin e madh të mjeshtërve; nuk shet dot as nuk blen mjeshtëri, as në Lug e as në Breg.

Poezia e Sevdail Zejnullahut bëhet një thirrje drithëruese a artit të borxhit. Një thirrje që as bëhet dhe as dëgjohet shpesh.

Kujtim Rrahmani


ISBN 978-9951-06-711-9
9 789951 067119